**Thuaj “bismilah” dhe ha me të djathtën**

عَنْ عُمَرَ بْنِ أبي سَلَمَة ﷺ قال: كُنْتُ غُلامًا في حَجْرِ رسولِ اللهِ ﷺ وكانَتْ يَدي تَطيشُ في الصَّحْفَةِ، فَقالَ لِي رسولُ اللهِ ﷺ: «يا غُلام سَمِّ اللهَ، وكُلْ بِيمينِكَ، وكُلْ مِمَّا يَليكَ» فَما زالَتْ تِلْكَ طِعْمَتي بَعْدُ.

*Nga Omer ibn Ebi Seleme – radijallahu anhu – përcillet të ketë thënë: “Isha i vogël, nën përkujdesjen e të Dërguarit të Allahut - sal-lallahu alejhi ve sel-lem –, dora ime endej në enë (gjatë ngrënies), ndaj i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – më tha: "O vogëlush, përmende Allahun (thuaj bismilah), ha me të djathtën dhe ha para vetes!" Pas kësaj, vazhdimisht veproja kështu gjatë ngrënies.”*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu dhe Muslimi. Ky është citati i Buhariut.

**Domethënia e Hadithit**

Pejgamberi - sal-lallahu alejhi ve sel-lem – u martua me Ummu Selemen pasi i vdiq asaj burri, Ebu Seleme. Omeri, i biri i Ebu Selemes jetonte me nënën e vet në shtëpinë e të Dërguarit të Allahut, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të. Një ditë prej ditësh, djaloshi u ul për të ngrënë ushqim me Pejgamberin – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – kurse dora e tij nuk qëndronte në një vend të ushqimit, kështu që Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ia mësoi atij disa rregulla të ushqimit, e ato janë:

1. Që në fillim të të ngrënit të thotë: Bismilah.

2. Të hajë me dorën e djathtë.

3. Të hajë nga ajo që e ka afër vetes, e të mos e zgjasë dorën në ushqimin që është afër tjerëve.

Omeri vepronte sipas urdhrit të Pejgamberit – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – dhe kjo gjë u bë zakon në mënyrën e tij të të ushqyerit.

**Dobitë e hadithit**

1. Besmeleja (thënia bismil-lah) në fillim të të ngrënit.

2. Ngrënia me dorën e djathtë.

3. Të hajë njeriu nga ushqimi që e ka para vetes e të mos e zgjasë dorën në ushqimin që është përpara tjerëve.

4. Në qoftë se ka lloje të ndryshme të ushqimit, atëherë i lejohet të hajë nga ushqimi që nuk e ka afër.

## Mos merr frymë në enë

عَنْ عَبْدِ اللّٰهِ بْنِ عَبَّاسٍ ﷺ أَنَّ النَّبِيَّ ﷺ نَهَى أَنْ يُتَنَفَّسَ فِي الإِنَاءِ أَوْ يُنْفَخَ فِيهِ.

*Nga Abdullah ibn Abbasi - radijallahu anhuma - përcillet se i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka ndaluar të merret frymë në enë a të fryhet në të.*

Këtë hadith e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu, i cili e vlerëson si *hasen-sahih*.

**Domethënia e hadithit**

Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ua mësoi muslimanëve rregullat e mirësjelljes, prej tyre edhe mënyrën e duhur për pirje. Kështu që, ai ndaloi të fryhet në enë dhe të merret frymë në të, për shkak se nga pirësi mund të dalë diç, e cila ndikon që ai i cili pi pas tij të neveritet nga ajo pije dhe nga ajo enë, dhe për shkak se fryrja dhe frymëmarrja në pije mund ta dëmtojnë shëndetin.

**Dobitë e hadithit**

1- Ndalimi nga fryrja dhe frymëmarrja në pije.

2- Kush dëshiron të marrë frymë duke pirë le ta largojë enën nga goja.

3- Largimi nga çdo gjë që e dëmton shëndetin.

**Zgjerohuni në tubim**

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ عُمَرَ، ﵄ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قال: «لا يُقِيمُ الرَّجُلُ الرَّجُلَ مِنْ مَقْعَدِهِ ثُمَّ يَجْلِسُ فِيهِ، ولكِن تَفَسَّحُوا وَتَوَسَّعُوا».

*Nga Abdullah ibn Omeri – radijallahu anhuma - përcillet se Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Të mos e çojë njeriu njeriun nga vendi ku është ulur, e të ulet vetë në të, por zgjerohuni."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu dhe Muslimi. Ky është citati i Muslimit.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Pejgamberi - sal-lallahu alejhi ve sel-lem – e udhëzoi ummetin në sjelljet më të larta. Prej tyre janë edhe rregullat e uljes. Askujt nuk i lejohet ta çojë tjetrin nga vendi ku është ulur e të ulet vetë në të, sepse ka mundësi që në zemrën e tij të hyjë mendjemadhësia dhe, në anën tjetër, të ndihet i përçmuar ai i cili ngrihet nga vendi i vet. Kjo, pos tjerash, është cenim i të drejtës së tjetrit.

Mirëpo, nëse ndokush dëshiron të ulet në një vend të ngjeshur me njerëz, atëherë ata duhet t'ia bëjnë një vend që të mund të ulet edhe ai me ta. Në qoftë se nuk e bëjnë këtë, atëherë ai duhet të kërkojë nga ata të zgjerohen, ashtu që të mund të gjejë një vend për t'u ulur.

**Dobitë e hadithit**

1. Ai që e zë i pari një vend publik ka më shumë të drejtë në atë vend.

2. Askujt nuk i lejohet ta çojë tjetrin nga vendi e të ulet vetë në të.

3. Feja islame i kushton rëndësi të veçantë respektimit të ndjenjave.

**Ndihmojeni nevojtarin kur jeni në udhëtim**

عَنْ أبي سَعيدٍ الْخُدْرِيِّ ﷺ قال: بَيْنَما نَحْنُ في سَفَرٍ مَعَ النَّبِيِّ ﷺ إِذْ جاءَ رَجُلٌ عَلَى رَاحِلَةٍ لَهُ، قال: فَجَعَلَ يَصْرِفُ بَصَرَهُ يَمِينًا وَشِمَالاً، فَقَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «مَنْ كَانَ مَعَهُ فَضْلُ ظَهْرٍ فَلْيَعُدْ بِهِ عَلَى مَنْ لاَ ظَهْرَ لَهُ، وَمَنْ كَانَ لَهُ فَضْلٌ مِنْ زَادٍ فَلْيَعُدْ بِهِ عَلَى مَنْ لاَ زادَ لَهُ». قال: فَذَكَرَ مِنْ أَصْنَافِ الْمَالِ ما ذَكَرَ، حَتَّى رَأَيْنا أَنَّهُ لَا حَقَّ لِأَحَدٍ مِنَّا فِي فَضْلٍ.

*Nga Ebu Seid el-Hudriju – radijallahu anhu – përcillet të ketë thënë: "Derisa ishim në një udhëtim me Pejgamberin – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – erdhi një njeri i hipur mbi deve dhe filloi ta hidhte shikimin sa në të djathtë e sa në të majtë. Atëherë, i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – tha: "Atij që i ka tepruar ndonjë kafshë që shalohet le t'ia japë atij që nuk ka dhe ai të cilit i ka tepruar ushqim le t'ia japë atij që nuk ka ushqim."*

*Tha: "Përmendi sa përmendi nga llojet e pasurisë, derisa menduam se askush nga ne nuk ka të drejtë në tepricë."*

Këtë hadith e shënojnë Muslimi dhe Ebu Davudi. Ky është citati i Muslimit.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Një ditë prej ditësh Ebu Seid el-Hudriju, Allahu qoftë i kënaqur me të, dhe një grup i sahabëve ishin në udhëtim me Pejgamberin, paqja dhe lavdërimi i Allahut qofshin mbi të. Një

njeri i hipur mbi deve erdhi dhe filloi të shikonte sa djathtas e sa majtas, në mënyrë që t'ua bënte me dije njerëzve se ka nevojë për ndihmë.

I Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – urdhëroi që ai i cili ka diçka më tepër sesa ajo që i nevojitet nga devetë, ushqimi a të ngjashme me to ta ndihmojë atë që nuk e ka ndonjërën prej tyre.

I Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – kërkoi prej tyre që t'i ndihmojnë nevojtarët me çdo gjë shtesë për të cilën nuk kanë nevojë, qoftë ushqim, pije, rroba, enë a deve.

Prandaj, sahabët, Allahu qoftë i kënaqur me ta, menduan se asgjë nga pasuria, e cila tejkalon nevojat e tyre nuk u përket atyre, por duhet ta shpenzojnë atë duke i ndihmuar nevojtarët.

**Dobitë e hadithit**

1. Islami është fe e ndihmës dhe e mëshirës.

2. Duhet t'i ndihmojmë nevojtarët me çdo gjë që tejkalon nevojat tona, qoftë ajo diçka që shalohet, që hahet, që pihet a e ngjashme me këto.

**Jepjani hakun rrugës**

عَنْ أبِي سَــعِيدٍ الْخُدْرِيِّ ﷺ أَنَّ النَّبِيَ ﷺ قال: «إيَّاكُمْ وَالْجُلُوسَ بِالطُّرُقاتِ»، فَقالُوا: يَا رَسُــولَ اللهِ، مَا لَنَا مِنْ مَجَالِسِــنَا بُدٌّ، نَتَحَدَّثُ فِيهَا، فَقَالَ: «فَإِذَا أَبَيْتُمْ إلاَّ الْمَجْلِسَ فَأَعْطُوا الطَّرِيقَ حَقَّهُ»، قَالُوا: وَمَا حَقُّ الطَّرِيقِ يَا رَسُــولَ اللهِ؟ قَالَ: «غَضُّ الْبَصَرِ، وَكَفُّ الأذَى، وَرَدُّ السَّلامِ، وَالأَمْرُ بِالْمَعْرُوفِ، والنَّهْيُ عَنِ الْمُنْكَرِ».

*Nga Ebu Seijd el-Hudriu – radijallahu anhu – përcillet se Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Ruajuni ndejave në rrugë." Ata thanë: "O i Dërguar i Allahut, ndejat në rrugë na janë të domosdoshme, në to bisedojmë." Ai tha: "Në qoftë se nuk keni zgjidhje tjetër, atëherë jepjani hakun rrugës." Ata thanë: "E cili është haku i rrugës, o i Dërguar i Allahut?” Ai tha: "Ulja e shikimit, shmangia nga padrejtësia, kthimi i selamit, urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu, Muslimi dhe Ebu Davudi. Ky është citati i Buhariut.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

I Dërguari i Allahut - sal-lallahu alejhi ve sel-lem – i ndaloi shokët e vet nga ndejat pranë rrugëve. Por, ata i treguan atij se nuk kanë mundësi t'i braktisin ndejat në rrugë, sepse në to ulen dhe bisedojnë. Atëherë, i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – i urdhëroi ata që t'ia japin hakun rrugës, e që është:

1. *Ulja e shikimit:* Që personi i ulur në rrugë të mos shikojë në gjëra, shikimi i të cilave është i ndaluar sipas Islamit.

2. *Shmangia nga padrejtësia:* Që personi i ulur të mos e lëndojë me fjalë a me vepër atë që është duke ecur rrugës.

3. *Kthimi i selamit:* Nëse ndokush e përshëndet me selam atë që është i ulur t'ia kthejë duke thënë: ue alejkumus-selam ue rahmetullahi ue berekatuh (Edhe mbi ju qoftë paqja, mëshira dhe bekimi i Allahut).

4. *Urdhërimi për të mirë:* Që personi i ulur t'i udhëzojë kalimtarët e rrugës në vepra të mira, nëse e kërkon nevoja.

5. *Ndalimi nga e keqja:* Nëse personi i ulur sheh ndokënd duke bërë ndonjë vepër që është në kundërshtim me fenë islame duhet ta këshillojë atë dhe ta ndalojë nga ajo vepër.

**Dobitë e hadithit**

1. Pëlqehet që njeriu t'i shmanget ndejave në rrugë.

2. Ai që ulet në rrugë detyrohet që ta përmbush hakun e saj, i cili u përmend në hadith.

**Vërtetësia shpie në mirësi**

عَنْ عَبْدِ اللهِ بْنِ مَسْعُود ﷺ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: «إِنَّ الصِّدْقَ يَهْدِي إِلَى الْبِرِّ، وَإِنَّ الْبِرَّ يَهْدِي إِلَى الْجَنَّةِ، وَإِنَّ الرَّجُلَ لَيَصْدُقُ حَتَّى يَكُونَ صِدِّيقًا ، وَإِنَّ الْكَذِبَ يَهْدِي إِلَى الْفُجُورِ وَإِنَّ الْفُجُورَ يَهْدِي إِلَى النَّارِ، وَإِنَّ الرَّجُلَ لَيَكْذِبُ حَتَّى يُكْتَبَ عِنْدَ اللهِ كَذَّابًا».

*Nga Abdullah ibn Mesudi – radijallahu anhu – përcillet se Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Pa dyshim që vërtetësia shpie në mirësi dhe sigurisht mirësia udhëzon për në Xhenet. Njëmend, njeriu vazhdon me vërtetësi deri sa të bëhet i vërtetë, ndërsa gënjeshtra çon në shthurje, e pa dyshim që shthurja çon në zjarr. Vërtet, njeriu vazhdon të gënjejë derisa të shkruhet gënjeshtar tek Allahu."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu. Ky është citati i Buhariut.

**Domethënia e hadithit**

Vërtetësia është prej cilësive të lavdëruara me të cilat Allahu i Lartësuar i urdhëroi besimtarët në Librin e tij, duke thënë:

﴿يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُواْ اتَّقُواْ اللَّهَ وَكُونُواْ مَعَ الصَّادِقِينَ﴾

**﴿O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë (në fjalë dhe në vepra)!﴾** (Kuran 09: 119)

I Dërguari i Allahut, Muhamedi - sal-lallahu alejhi ve sel-lem – na nxiti në vërtetësi dhe e bëri të qartë mirësinë e saj në shumë hadithe. Ndërsa, në këtë hadith na e bëri të qartë se vërtetësia ia hap muslimanit dyert e së mirës, të cilat e fusin në Xhenet atë që pajiset me këtë cilësi dhe njëherazi atë e do Allahu dhe e duan njerëzit.

E kundërta e vërtetësisë është gënjeshtra, nga e cila na ka ndaluar Allahu në Kuran dhe na ka ndaluar edhe i Dërguari i Tij, sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Në këtë hadith bëhet e qartë se gënjeshtra e udhëzon vepruesin e saj në mëkate, të cilat e fusin atë në zjarr dhe se ai i cili gënjeshtrën e merr për zakon të vetin bëhet prej gënjeshtarëve, të cilët meritojnë dënimin e Allahut dhe bëhet i urryer tek Allahu dhe te krijesat e Tij.

Prandaj, detyrë jona është të stolisemi me vërtetësi dhe të largohemi nga gënjeshtra, që Allahu të jetë i kënaqur me ne dhe të na fusë në Xhenet.

**Dobitë e hadithit**

1. Stolisja me vërtetësi në fjalë dhe vepra.

2. Lënia e gënjeshtrës, edhe nëse është e pakët.

3. Përfundimi i të vërtetëve është Xheneti, ndërsa përfundimi i gënjeshtarëve është zjarri i Xhehenemit.

## Mëshira ndaj njerëzve dhe kafshëve

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ أَنَّ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «بَيْنَمَا رَجُلٌ يَمْشِي بِطرِيق اشْتَدَّ عَلَيْهِ الْعَطَشُ فَوَجَدَ بِئْرًا فَنَزَلَ فِيهَا فَشَــــرِبَ ثُمَّ خَرَجَ، فَإِذَا كَلْبٌ يَلْهَثُ يَأْكُلُ الثَّرَى مِنَ الْعَطَشِ، فَقَالَ الرَّجُلُ: لَقَدْ بَلَغَ هَذَا الْكَلْبُ مِنَ الْعَطَشِ مِثْلَ الَّذِي كَانَ بَلَغَ بِي، فَنَزَلَ الْبِئْرَ فَمَلأَ خُفَّهُ ثُمَّ أَمْسَكَهُ بِفِيهِ فَسَقَى الْكَلْبَ، فَشَكَرَ اللَّهُ لَهُ فَغَفَرَ لَهُ». قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ وَإِنَّ لَنَا فِي الْبَهَائِمِ لأَجْرًا؟ قَالَ: «فِي كُلِّ ذَاتِ كَبِدٍ رَطْبَةٍ أَجْرٌ».

*Nga Ebu Hurejra – radijallahu anhu – përcillet se i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Derisa një njeri ishte duke ecur rrugës iu shtua etja. E gjeti një pus, zbriti në të dhe piu. Pasi që doli, pa një qen që po dihaste dhe po e lëpinte baltën nga etja. Ky njeri tha më vete: Këtë qen e paska kapluar etja sikurse që më kishte kapluar mua. Zbriti në pus, mbushi këpucën e tij, pastaj e kapi atë me gojë dhe i dha qenit të pijë. Prandaj, Allahu e falënderoi dhe e fali atë." Thanë: "O i Dërguar i Allahut, a edhe për kafshë kemi shpërblim? Tha: "Për çdo gjallesë që ka shpirt ka shpërblim."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu, Muslimi dhe Ebu Davudi. Ky është citati i Buhariut.

**Domethënia e hadithit**

Pejgamberi - sal-lallahu alejhi ve sel-lem – na e rrëfeu tregimin e një njeriu, të cilin duke ecur rrugës e kaploi një etje e rëndë, pastaj gjeti një pus në rrugë, zbriti në të dhe piu ujë. Por, kur doli nga ai pa një qen që po e lëpinte baltën nga etja e rëndë. Njeriu u tregua zemërbutë ndaj tij, sepse qeni kishte etje të rëndë, sikurse etja që e kishte kapluar këtë njeri. Zbriti në pus dhe e mbushi këpucën e vet me ujë, ngase nuk kishte me vete diçka tjetër për të mbushur ujë. Ai e kapi këpucën me gojë që të mund të dalë nga pusi dhe pasi që doli i dha qenit të pijë. Prandaj, Allahu e falënderoi atë për këtë dhe ia fali mëkatet.

Kur dëgjuan shokët e Pejgamberit – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – këtë tregim pyetën: A edhe për bamirësi ndaj kafshëve do të shpërblehemi? Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – iu përgjigj duke iu thënë se Allahu i Lartësuar shpërblen për bamirësi ndaj çdo njeriu a kafshe.

**Dobitë e hadithit**

1. Shpërblimi i madh për atë që i japë të pijë ujë atij që ka nevojë.

2. Arritja e shpërblimit nëpërmjet bamirësisë ndaj njeriut ose kafshës.

3. Dyert e së mirës janë të shumta dhe të lehta për muslimanin.

## Cilësitë e dyfytyrëshit

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ عَنِ النَّبِيِّ ﷺ قال: «آيَــةُ الْمُنَافِقِ ثَلاثٌ: إذا حَدَّثَ كَذَبَ، وَإذا وَعَدَ أَخْلَفَ، وَإذا اؤْتُمِنَ خانَ».

*Nga Ebu Hurejra – radijallahu anhu – përcillet se Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Cilësitë e munafikut janë tri: Kur flet gënjen, kur premton e thyen premtimin dhe kur i besohet tradhton."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu, Muslimi dhe Tirmidhiu.

**Domethënia e hadithit**

Nifaku (dyfytyrësia) është prej cilësive më të përbuzura dhe ndahet në dy lloje: Nifak në besim dhe nifak në vepër.

Nifak në besim do të thotë që njeriu ta shfaqë Islamin dhe ta fshehë kufrin (mosbesimin). Njeriu i tillë do të jetë përherë në zjarr, siç ka ardhur në Kuran:

﴿إِنَّ الْمُنَافِقِينَ فِي الدَّرْكِ الْأَسْفَلِ مِنَ النَّارِ وَلَن تَجِدَ لَهُمْ نَصِيرًا﴾

﴿**Pa dyshim që hipokritët do të jenë në thellësinë më të madhe të Xhehenemit dhe ti kurrsesi nuk do t'u gjesh atyre ndihmës.**﴾ (Kuran 04:145)

Nifak në vepër janë cilësitë që i përmendi Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – në këtë hadith, i cili flet për munafikun, e ato janë:

*E para:* Kur flet për çështje të fesë a të kësaj bote gënjen.

*E dyta:* Kur i premton dikujt diçka nuk i qëndron besnik premtimit dhe nuk është i sinqertë në fjalët që i thotë.

*E treta:* Nëse i besohet ndonjë pasuri e merr atë për vete ose shkujdeset ndaj saj dhe nëse i besohet ndonjë sekret ua tregon njerëzve.

Edhe në qoftë se këto cilësi nuk e nxjerrin vepruesin e tyre nga feja, por që mund ta çojnë në kufër, muslimani detyrohet që të ruhet shumë prej tyre.

**Dobitë e hadithit**

1. Nifaku është prej cilësive më të përbuzura, nga të cilat duhet larguar muslimani.

2. Personi që i ka cilësitë e përmendura në hadith është munafik me nifak në vepër.

3. Është e mundur që të bashkohen te muslimani veçoritë e besimit (imanit) dhe veçoritë e mëkatit (fiskut). Njeriu i tillë meriton dënimin varësisht nga veçoritë e mëkatit që gjenden tek ai.

**Mos u bëj mendjemadh**

عَنْ عَبْدِ اللّهِ بِن مَسْــعُودٍ ﷺ عَنِ النَبِيِّ ﷺ قَالَ: «لاَ يَدْخُلُ الْجَنَّةَ مَنْ كَانَ فِي قَلْبِهِ مِثْقَالُ ذَرَّةٍ مِنْ كِبْرٍ» قَالَ رَجُلٌ: إِنَّ الرَّجُلَ يُحِبُّ أَنْ يَكُونَ ثَوْبُهُ حَسَــــناً، ونَعْلُهُ حَسَنَةً، قالَ: «إِنَّ اللَّهَ جَمِيلٌ يُحِبُّ الْجَمالَ، الْكِبْرُ: بَطَرُ الْحَقِّ، و غَمْطُ النَّاسِ».

*Nga Abdullah ibn Mes'udi – radijallahu anhu – përcillet se Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Nuk do të hyjë në Xhenet ai njeri që në zemrën e tij ka mendjemadhësi sa thërrmija." Një njeri tha: 'Njeriu ka dëshirë që rrobat dhe këpucët e tij të jenë të bukura.' I Dërguari tha: "Vërtet, Allahu është i Bukur dhe e do bukurinë, kurse mendjemadhësia është mospranimi i së vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve."*

Këtë hadith e shënon Muslimi.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Mburrja dhe madhështia i takojnë vetëm Allahut dhe nuk i takon askujt prej krijesave që të bëhet ortak me Allahun në këto gjëra, kur dihet se ai i cili shpreh mendjemadhësi e sheh veten më të madh dhe më të mirë se të tjerët.

Mendjemadhësia më e madhe dhe më e shëmtuar është kur njeriu tregon mendjemadhësi ndaj Zotit të vet, duke mos pranuar të vërtetën dhe duke kundërshtuar nënshtrimin dhe bindjen ndaj Tij. Për këtë arsye, kur dëgjoi njëri nga sahabët thënien e Pejgamberit – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – lidhur me atë që tregohet mendjemadh tha: "Njeriu ka dëshirë që rrobat

dhe këpucët e tij të jenë të bukura." Pra, a është kjo nga mendjemadhësia? Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ia bëri me dije atij se një gjë e tillë është nga bukuria të cilën e do Allahu dhe nuk është nga mendjemadhësia, sepse mendjemadhësia është përçmimi i njerëzve dhe mospranimi i së vërtetës nga kryelartësia. Allahu na ruajttë!

**Dobitë e hadithit**

1. Islami nxit në modesti.

2. Tërheqja e vërejtjes nga mendjemadhësia, edhe nëse është e pakët.

3. Islami nxit në pastërtinë e trupit dhe rrobave.

### Mirësia ndaj prindërve

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ قَالَ: جَاءَ رَجُلٌ إِلَى رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وسَلَّمَ، فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، مَنْ أَحَقُّ النَّاسِ بِحُسْنِ صَحابَتِي؟ قَالَ: «أُمُّكَ»، قَالَ: ثُمَّ مَنْ؟ قَالَ: «ثُمَّ أُمُّكَ»، قَالَ: ثُمَّ مَنْ؟ قَالَ: « ثُمَّ أُمُّكَ »، قَالَ: ثُمَّ مَنْ؟ قَالَ: «ثُمَّ أَبُوكَ».

*Nga Ebu hurejra – radijallahu anhu – përcillet të ketë thënë: “Erdhi një njeri te i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – dhe tha: 'O i Dërguari i Allahut, kush prej njerëzve ka më shumë të drejtë në shoqërimin tim të mirë?' I Dërguari tha: ‘Nëna jote.’ Tha: 'Pastaj kush?' Tha: ‘Nëna jote.’ Tha: 'Pastaj kush?' Tha: ‘Nëna jote.’ Tha: 'Pastaj kush?' Tha: "Babai yt."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu dhe Muslimi.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Fëmija ka hak të madh ndaj prindërve, sepse ata janë shkaktarë për ekzistimin e tij në këtë botë dhe sprovohen me shumë vështirësi dhe lodhje në rrugën e edukimit të tij dhe përkujdesjes ndaj tij qysh kur lind e derisa të rritet.

Allahu ka bashkuar hakun e tyre me hakun e Tij, kur thotë:

﴿وَقَضَى رَبُّكَ أَلاَّ تَعْبُدُواْ إِلاَّ إِيَّاهُ وَبِالْوَالِدَيْنِ إِحْسَانًا إِمَّا يَبْلُغَنَّ عِندَكَ الْكِبَرَ أَحَدُهُمَا أَوْ كِلاهُمَا فَلاَ تَقُل لَّهُمَا أُفٍّ وَلاَ تَنْهَرْهُمَا وَقُل لَّهُمَا قَوْلاً كَرِيمًا﴾

**﴿Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe, që të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej**

**tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as “uh!”, mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti.**﴾ (Kuran 17:23)

Për këtë arsye, kur erdhi një njeri për ta pyetur Pejgamberin – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – se kush prej njerëzve meriton më shumë shoqërimin dhe sjelljen e mirë, iu përgjigj duke i thënë: "Nëna jote" dhe e përsëriti këtë tri herë për të bërë të ditur se haku i nënës është shumë i madh. Ndërsa, herën e katërt tha: "Babai yt". Kjo dëshmon se haku i prindërve është shumë i madh.

**Dobitë e hadithit**

1. Njeriu që ka më së shumti hak në mirësi dhe mirësjellje është nëna, pastaj babai.

2. Nxitja për mirësjellje ndaj të afërmve.

3. Dhënia çdo njeriu hakun që i takon dhe nderimi i tij sipas shkallës së afërsisë.

## Nderimi i fqinjit

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بنِ عَمْرٍو رضي الله عنه أَنَّهُ ذَبَحَ شاةً ، فَقَالَ: أَهْدَيْتُمْ لِجارِيَ اليَهُودِي؟ فإنِّي سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ ﷺ يَقُولُ: «ما زالَ جِبْرِيلُ يوصِيني بالجارِ حتَّى ظَنَنْتُ أَنَّهُ سَيُوَرِّثُهُ».

*Përcillet se Abdullah ibn Amri – radijallahu anhuma – e kishte therur një dele, mandej kishte thënë: "A i dhuruat diçka nga ajo fqinjit tonë jehudi, sepse e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – duke thënë: "Vazhdimisht më këshillonte Xhibrili – alejhis-selam – për fqinjin, sa që mendova se do t'i japë të drejtë trashëgimie."*

Këtë hadith e shënon Ebu Davudi.

### Domethënia e hadithit

Abdullah ibn Amri kishte një fqinj jehudi. Një ditë prej ditësh theri një dele që të hanë familja e tij nga mishi i saj dhe pasi që e morrën mishin i pyeti ata se a i kishin dhuruar ndonjë copë mishi fqinjit jehudi, sepse ai e dinte se Allahu ka caktuar hak të madh për fqinjin. Allahu i Lartësuar e dërgoi Xhibrilin – alejhis-selam – te Pejgamberi ynë Muhammedi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – për ta këshilluar dhe urdhëruar atë që ta nderojë fqinjin dhe të interesohet për të.

Xhibrili – alejhis-selam – vazhdoi duke e këshilluar Muhammedin – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – dhe duke ia treguar hakun e madh që e ka fqinji, derisa Pejgamberi – sal-lallahu alejhi

ve sel-lem – kujtoi se ai do e urdhërojë atë që të ketë të drejtë trashëgimie fqinji në pasurinë e fqinjit që vdes dhe lë pasuri pas vetes, sikur të ishte prej të afërmve të tij.

Kjo dëshmon për hakun e madh që e ka fqinji ndaj fqinjit, edhe nëse nuk është musliman.

**Dobitë e hadithit**

1. Vërtetimi i hakut të fqinjit dhe kujdesi i Islamit për të.

2. Fqinji ka hak, edhe nëse nuk është musliman.

3. Dhurata është prej shkaqeve të zbutjes së zemrave dhe dashurisë mes njerëzve.

**Ndihmojeni atë që i bëhet padrejtësi**

عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ ﵁ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللهِ ﷺ: «اُنْصُرْ أَخَاكَ ظَالِمًا أَوْ مَظْلُومًا»، فَقَالَ رَجُلٌ: يَا رَسُولَ اللهِ، أَنْصُرُهُ إِذَا كَانَ مَظْلُومًا، أَفَرَأَيْتَ إِذَا كَانَ ظَالِمًا كَيْفَ أَنْصُرُهُ؟! قَالَ: «تَحْجُزُهُ أَوْ تَمْنَعُهُ مِنَ الظُّلْمِ، فَإِنَّ ذَلِكَ نَصْرُهُ».

*Nga Enes ibn Maliku – radijallahu anhu – përcillet se i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Ndihmoje vëllain tënd kur bën padrejtësi dhe kur i bëhet e padrejtë!" Një njeri tha: "O i Dërguar i Allahut, e ndihmoj nëse i bëhet e padrejtë, por si ta ndihmoj kur ai bën padrejtësi?" I Dërguari tha: "Ta ndalosh nga padrejtësia, kjo është ndihmë për të."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu dhe Tirmidhiu. Ky është citati i Buhariut.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Allahu i Lartësuar ia ka ndaluar Vetes padrejtësinë dhe e ka ndaluar në mesin e robërve të Vet. Andaj, nuk i lejohet askujt t'i bëjë padrejtësi tjetrit, e nëse ndodh një gjë e tillë, atëherë ai që ka mundësi detyrohet ta ndihmojë atë të cilit i bëhet e padrejtë, ta largojë padrejtësinë nga ai dhe ta ndalojë zullumqarin nga padrejtësia që ua bën të tjerëve, siç përmendet në hadithin e mësipërm: “*Ndihmoje vëllain tënd kur bën padrejtësi dhe kur i bëhet e padrejtë*”.

Sahabët, Allahu qoftë i kënaqur me ta, e dinin se si duhet ndihmuar ai që i bëhet padrejtësi, po ashtu e dinin se nuk duhet ndihmuar zullumqarin duke e përkrahur në padrejtësi, pra si mund të jetë atëherë?

Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ua bëri të qartë atyre se kjo bëhet duke e ndaluar atë nga zullumi, sepse zullumi që ai ua bën të tjerëve është njëkohësisht zullum ndaj vetvetes , sepse me këtë ai zhytet në mëkatin e padrejtësisë, për të cilin e dënon Allahu. Prandaj, ndalimi i tij nga ky mëkat është ndihmë për të.

**Dobitë e hadithit**

1. Ndalimi i çdo lloj zullumi ndërmjet njerëzve.

2. Ndihma ndaj atij që i bëhet padrejtësi dhe ndalimi i zullumqarit është detyrë për çdo musliman që ka mundësi ta bëjë këtë.

3. Islami është fe e drejtësisë dhe e mëshirës.

**Vlera e leximit të Kuranit**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ أَنَّ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ قال: «مَا اجْتَمَعَ قَوْمٌ فِي بَيْتٍ مِنْ بُيُوتِ اللَّهِ يَتْلُونَ كِتَابَ اللَّهِ وَيَتَدَارَسُونَهُ بَيْنَهُمْ إِلَّا نَزَلَتْ عَلَيْهِمُ السَّكِينَةُ وَغَشِيَتْهُمُ الرَّحْمَةُ وَحَفَّتْهُمُ الْمَلائِكَةُ وَذَكَرَهُمُ اللَّهُ فِيمَنْ عِنْدَهُ».

*Nga Ebu Hurejra – radijallahu anhu – përcillet se i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Sa herë që mblidhet një grup njerëzish në ndonjë shtëpi të Allahut për ta lexuar Librin e Allahut dhe për ta studiuar ndërmjet vete zbret mbi ta qetësia, i mbulon mëshira, i rrethojnë melekët dhe i përmend Allahu para atyre që janë pranë Tij."*

Këtë hadith e shënon Ebu Davudi.

**Domethënia e hadithit**

Kurani i madhërishëm është libri më fisnik në botë, sepse ai është Fjala e Allahut të Lartësuar. Studimi dhe mësimi i tij është nga adhurimet më të pëlqyeshme dhe prej të mirave të tij është ajo për të cilën na lajmëroi Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – në këtë hadith; se sa herë që mblidhet një numër i muslimanëve në ndonjë xhami me qëllim që ta lexojnë Kuranin, ta studiojnë dhe ta mësojnë atë, të meditojnë rreth ajeteve të tij dhe të mendojnë për madhështinë e tij dhe njohjen e normave të tij zbret mbi ta qetësia, e cila ua pastron zemrat, ua qetëson shpirtrat, i përfshin mëshira e Allahut, i rrethojnë melekët nga dashuria për punën e tyre dhe si nderim për ta dhe, po ashtu, i

lavdëron Allahu para melekëve që janë pranë Tij, ngase e do punën e tyre dhe është i kënaqur me të.

**Dobitë e hadithit**

1. Vlera e Kuranit dhe e leximit, studimit dhe mësimit të tij është shumë e madhe tek Allahu i Lartësuar.

2. Dituria, mësimet dhe normat që gjenden në Librin e Allahut janë dituria më e vlefshme dhe më fisnike.

**Vlera e dhikrit (përmendjes së Allahut)**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﵁ أَنَّ رَسُولُ اللَّهِ ﷺ قَالَ: «مَنْ قَالَ لَا إِلَهَ إِلَّا اللَّهُ وَحْدَهُ لَا شَرِيكَ لَهُ، لَهُ الْمُلْكُ، وَلَهُ الْحَمْدُ، وَهُوَ عَلَى كُلِّ شَيْءٍ قَدِيرٌ، فِي يَومٍ مِائَةَ مَرَّةٍ كَانَتْ لَهُ عَدْلُ عَشْرِ رِقَابٍ وكُتِبَتْ لَهُ مِائَةُ حَسَنَةٍ، وَمُحِيَتْ عَنْهُ مِائَةُ سَيِّئَةٍ، وَكَانَتْ لَهُ حِرْزًا مِنَ الشَّيْطَانِ يَوْمَهُ ذَلِكَ حَتَّى يُمْسِي، وَلَمْ يَأْتِ أَحَدٌ بِأَفْضَلَ مِمَّا جَاءَ بِهِ إِلاَّ رَجُلٌ عَمِلَ أَكْثَر مِنْهُ».

*Nga Ebu Hurejra – radijallahu anhu – përcillet se Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Kush thotë: 'La ilahe il-lAllahu, vahdehu la sherike leh, lehul-mulku, ve lehul-hamdu, ve huve ala kul-li shej'in kadijr' (Nuk ka të adhuruar përveç Allahut, i Cili është i Vetëm dhe nuk ka ortak. Atij i takon sundimi dhe lavdërimi dhe Ai është i Plotfuqishëm mbi çdo send) është për të sikur t'i lironte dhjetë robër, i shkruhen njëqind sevape, i shlyhen njëqind mëkate, është mbrojtje për të atë ditë nga shejtani derisa të ngryset dhe nuk vjen ndokush me diçka më të mirë se kjo, përveç atij që thotë më shumë se ky."*

Këtë hadith e shënojnë Buhariu dhe Muslimi.

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Përmendja e Allahut është gjëja më e mirë që e shqipton gjuha e njeriut. Në këtë hadith bëhet i qartë shpërblimi i atij që e thotë dhikrin e sipërpërmendur njëqind herë në ditë, ku merr shpërblim sikurse ai që i liron dhjetë robër, e shpërblimi për këtë tek Allahu është shumë i madh. Po ashtu, Allahu ia shkruan atij

njëqind sevape dhe ia shlyen dënimin për njëqind gjynahe. Kush i thotë këto fjalë në mëngjes i bëhen mbrojtje, e cila ndalon shejtanin të arrijë tek ai derisa të ngryset, e nëse i thotë ato në mbrëmje i bëhen mbrojtje prej shejtanit derisa të gdhihet dhe askush nuk ia kalon këtij në shpërblim dhe në të mira, përpos ai që i thotë këto më shumë se kaq. Andaj, muslimani duhet ta përmendë shumë Allahun e Madhëruar në mënyrë që ta marrë shpërblimin e madh.

**Dobitë e hadithit**

1. Dhikri (përmendja e Allahut) ka vlerë madhështore tek Allahu i Lartësuar.

2. Përmendja e Allahut largon shejtanin nga njeriu.

3. Ai që e thotë dhikrin e lartpërmendur më shumë se njëqind herë arrin shpërblimin e përmendur dhe shpërblim shtesë.

**Vlera e nxënies së dijes**

عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ ﷺ أَنَّ النَّبِيّ ﷺ قال: «مَنْ سَلَكَ طَرِيقًا يَلْتَمِسُ فِيهِ عِلْمًا، سَهَّلَ اللهُ لَهُ بِهِ طَرِيقًا إِلَى الْجَنَّةِ».

*Nga Ebu Hurejra – radijallahu anhu – përcillet se i Dërguari i Allahut – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – ka thënë: "Atij që merr rrugëtim për të kërkuar dituri do t'ia lehtësojë Allahu rrugën për në Xhenet."*

Këtë hadith e shënon Tirmidhiu dhe e vlerëson si hadith *hasen* (i mirë).

**<u>Domethënia e hadithit</u>**

Shkencat e sheriatit islam janë shkencat më të çmuara dhe më fisnike. Nxitja për mësimin e tyre është theksuar në Kuran dhe në sunnet. Në hadithin e lartpërmendur, Pejgamberi – sal-lallahu alejhi ve sel-lem – sqaron se ai që merr rrugëtim për të kërkuar dituri, qoftë duke u zhvendosur nga një vend në tjetrin ose duke marrë shkaqet që shpijnë në arritjen e diturisë, siç janë mësimi, kuptimi, mësimi përmendsh, etj., Allahu do t'ia lehtësojë atij arritjen në Xhenet, duke i dhënë sukses në vepra të mira, të cilat e afrojnë atë tek Allahu i Lartësuar dhe bëhen shkak për të hyrë në Xhenet.

O Allahu ynë, Zoti i botëve, bëna dobi me atë që na e mëson dhe mësona atë që na bën dobi!

Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi Muhammedin, mbi familjen e tij dhe mbi të gjithë shokët e tij!

**Dobitë e hadithit**

1. Vlera e shkencave islame në përgjithësi është shumë e madhe.

2. Udhëtimi për kërkimin e diturisë është i pëlqyer dhe shpërblimi për të tek Allahu është shumë i madh.



## Përmbajtja

 